Pjesa e parë

Fenomenet kriminale në QKD( sidomos), por edhe në QPL dhe QPGJ.

Këto fenomene kriminale veçmas janë të tejtheksuara në QKD( Qendrën Korrektuese të Dubravës), por kam pa edhe në QPGJ( Qendrën e Paraburgimit të Gjilanit) dhe në QPL( Qendrën e Paraburgimit në Lipjan)! Këto tre qendra kanë disa karakteristika që dallojnë mes vete, për të cilat do i referohem për t'i specifiku.
Gjatë vitit 2014( sidomos gjysmës së parë) edhe mediat publike, televizive, të shtypit, mjaftueshëm kanë ndihmu në publikimin e fenomeneve kriminale që bëheshin në QKD( sidomos) por edhe në QPL dhe QPGJ. Tetor 2012 deri 2015, në QKD, QPL, QPGJ, pata fatin drejtëpërdrejt të shohë fenomenet kriminale të ngjajshme, por në QKD tejet të theksuara, kurse në QPGJ dhe QPL, me intenzitet më të ulët!
Faktorët që dhashë në kapitullin e mësipër, tek "( Mos) zbatimi i ligjit në Qendrat korrektuese dhe të paraburgimit", janë po ashtu shkaktarë të fenomeneve kriminale në QKD( sidomos), por edhe në QPL dhe QPGJ. Por si shkas sipas asaj që kam ardhur në përfundim janë: rrethanat politike në Kosovë, si dhe ndikimi i Serbisë përmes agjenturës së saj pas vitit 2012( afërsisht) pasi sipas gjitha mundësive u gjet koha, rrethanat dhe nevojat që të vepronte ashtu sepse do të përfitonte në çdo aspekt shteti serbë, e do dëmtohej shtetësia e Kosovës( si rrethanë e jashtme politike)!
Rrethanat politike që iniciuan, ndihmuan shpërthimin e fenomeneve kriminale sidomos në QKD, por edhe në QPL dhe QPGJ, mund të kategorizohen në: rrethanat politike të jashtme dhe rrethanat politike të brendshme ( rrethanat politike në Kosovë)!
Rrethanat politike të jashtme, që kishin impakt edhe në këtë shpërthim të këtij fenomeni apo në forcimin, a edhe pastaj që ky fenomen të përdoret si adut për ta akuzu shtetësinë dhe funksionalitetin e shtetit të Kosovës, ishin kryesisht që vinin nga Serbia, dhe nga aleatët e saj, sidomos me porosi të Serbisë, apo për qëllime të tyre( si Rusia etj). Mirëpo të kemi parasysh pa rrethanat politike në Kosovë, shumë pak do mund të besohet që nga rrethanat politike të jashtme do mund të shkaktonin një fenomen të tillë! Vlen të thuhet që Serbia, përmes agjentëve të saj, si dhe agjentëve vehabist në burgje të Kosovës( të dirigjuar sidomos drejtëpërdrejt nga Serbia, apo tërthorazi-përmes organizatave humanitare-kulturore-fetare arabe) ndihmuan padyshim në shpërthimin e këtij fenomeni- e ngaqë rrethanat politike në Kosovë ishin të frytshme që të prodhonin efekt. Sepse Serbia përmes njerëzve të saj, kishte vepru edhe më përpara, por që nuk kishte aq ndikim në shpërthimin e këtij fenomeni-kujto rastet e para vitit 2012, veçmas gjatë vitit 2009 në QKD!
-Rrethanat politike në Kosovë të vitit 2010( me zgjedhjet e përgjithshme të dhjetorit), nga të cilat një parti politike doli fituese, bëri që pushteti në QKD, të merret nga njeriu i kësaj partie politike( si drejtor i përgjithshëm i saj).
QKD, si edhe QPL dhe QPGJ, që të gjitha këto institucione korrektuese a të paraburgimit, janë në ingirencë-kompetencë të Ministrisë së Drejtësisë, ndërsa niveli lokal-pushteti lokal nuk ka asnjë kompetencë ligjore mbi to!
Mirëpo elektorati lokal, ishte i partive tjera, si të asaj të komunës së Burimit dhe Peja ishte fituar nga partitë tjera politike( e që partia fituese në nivel të Kosovës, ishte rradhitur si parti e dytë respektivisht e tretë)!

Në QKD, struktura e stafit sipas ngjyrimit politikë ishte: Drejtori i përgjithshëm i QKD-së është i partisë fituese në kuadër të Kosovës, zëvendësdrejtore e përgjithshme e QKD-së është nga partia tjetër( fituese në Pejë!- pra të partisë së 4 në nivel të Kosovës). Ndërsa drejtorët e pavioneve të QKD-së( shumica) si dhe drejtori i Njësisë Delta të QKD-së, janë të partisë fituese të komunës së Burimit( të partisë së dytë në nivel të Kosovës!)!
Që të tre këto parti aspironin marrjen e pushtetit qendrorë në Republikën e Kosovës, ky ishte shkaku fatal, që ndikoi –sipas të gjitha gjasave! Me këtë rast u kriju "vakumi i përgjegjësisë" në QKD, e ngjajshme situata do jenë edhe në QPL dhe QPGJ.
-Në QPGJ, pushtetin e fitoi partia fituese në kuadër të Kosovës që nuk e kishte aq të garantuar këtë fitore. Partia humbëse në Gjilan, e konsideronte si "bastion" të saj, por që për arsye të caktuara e kishte humbur-edhe tragjedia ishte e madhe për të! Partia e tretë, e katërt etj nuk paraqisnin faktor në këtë komunë!
- Në QPL, partia fituese pati elektoratin e vetë lokal, ndërsa partia humbëse edhe këtë komunë e ndjente si "bastion", e që konkuronte partinë e parë!
QKD sipas statistikave kishte 1200-1900 të burgosur( varësisht nga rrethanat dhe koha!), ndërsa QPL maksimumi arrinte deri 220 të burgosur( kupto edhe të paraburgosur që ishin pjesa më e madhe), ndërsa në QPGJ deri 120 të tillë! QPGJ ishin qendër e mbyll, kurse QPL qendër paraburgimi gjysmë e hapur! Ndërsa QKD pos që me ligj cilësohej si e mbyllur, realisht ishte në praktikë shumë më e hapur sesa dy tjerat të sipërthëna( kjo ndihmoi që sidomos aktivitetet kriminale mes të burgosurish a nga ta të zgjeroheshin)!
Djegorja që shkaktoi detonim të këtij fenomeni, vetëm " lufta politike" e ndryrë që bënin këto parti politike ( sidomos 3 partitë politike që sipërthashë, por mos të shfajësohen as partitë më minorene sepse të gjitha rradhiteshin në anën e njërës a tjetrës palë), ndërsa kjo në QKD, ishte si "djegore detonimi" shkaku që partia fituese nuk kishte elektoratin lokal as për të konkuru si parti e tretë! Kurse merr pozitën e drejtorit të përgjithshëm të QKD-së, derisa dy parti të tjera politike kishin pushtet faktik lokal më të madh! Që partia e dytë në kuadër të Kosovës aspironte marrjen e pushtetit të Drejtorit të Përgjithshëm të QKD-së, ndërsa partia e 4 fituese në nivel qendror synonte po ashtu këtë pozitë, edhe pse e kishte zëvendësdrejtoren e përgjithshme të QKD-së tashmë! Që të tre këto parti politike, në krah të tyre u rradhitën edhe të gjitha partitë tjera varësisht nga interesat që i kishin, bën që kjo luftë të ishte brutale, e paarsyeshme dhe kriminale plotësisht.
Ta kemi parasysh, kjo që u tha mbetet si "detonator i fenomenit", mirëpo si "mbushje-eksploziv" që shkaktoi shpërthimin e këtij fenomeni ishin edhe shumë fakte të tjera! Të gjitha rrethanat politike ishin ato që më së shumti i ndihmuan, e forcuan dhe e zhvilluan këto fenomene kriminale në QKD( sidomos), por edhe në QPL dhe QPGJ.
Partia fituese në nivel qendror mori, pozitën e drejtorit të përgjithshëm të QKD-së!
Partia e dytë në nivel qendror mori pozitën e drejtorit të njësisë Delta dhe të shumicës së drejtorive të pavioneve të QKD-së.
Partia e katërt në nivel qendror mori pozitën e zëvendësdrejtores së përgjithshme të QKD-së.
"Vakumi i përgjegjësisë" në QKD, ishte tejet i rëndësishëm, që ky fenomen u rrit aq shumë, sa që bëri të dallohej shumë nga qendrat tjera të apostrofuara në këtë rast- por kjo jo si e vetme, sepse pos "vakumit të përgjegjësisë" kishte edhe faktorë të tjerë!

“Vakumi i përgjegjësisë” është sepse partia fituese s’kishte elektoratin lokal, kurse dy partitë tjera që kishin elektorat lokal , por s’kishin përgjegjësinë ligjore( të cilën ia ngarkonin vetëm drejtorit të përgjithshëm të QKD-së), andaj edhe detonoi kjo “luftë e flliqur politike!”
Nga ana tjetër hierarkia Shërbimit Korrektues të Kosovës, madje edhe siç më ishte konfirmu edhe mua personalisht në qershor 2014, që Drejtoria e Përgjithshme e Shërbimit Korrektues, nuk ka ndikim në QKD, e një të tillë gjë, e thonin edhe zyrtarët e QKD-së!
Ndërsa EULEX, edhe pse kishte zyrtarin për mbikqyrje të burgjeve, është për të ardhur keq, që niveli i tij, ishte tejet shumë më i dobët sesa e këtyre zyrtarve të grupeve politiko-kriminale! Shkaku i neglizhencës së EULEX-it, zyrtarët korrektues që ishin pjesë të grupeve politiko-kriminale, i kishin duart e lira që të vepronin ekstremisht për të keq!
Mirëpo as më pak, nuk duhet të shfajësohen edhe Avokati i popullit, KMDLNJ, QKMRT, Zyra për të drejtat e njeriut në Ministrinë e Drejtësisë, etj etj, që propagandonin, mashtronin, gënjenin, kinse janë duke inspektu dhe raportu( bë raporte) për të drejtat e njeriut( të të burgosurve). Mirëpo realisht ata në të shumtën e rasteve ishin pjesë e grupeve politiko-kriminale të këtyre partive politike- pra këto parti politike nuk i kishin grupet e veta politiko-kriminale vetëm brenda QKD-së a institucioneve tjera korrektuese, por edhe jashtë saj, pra edhe nëpër organet dhe institucionet tjera!
Secila nga këto tre partitë politike kishte grupin e vetë brenda QKD-së, mirëpo si objektiv sulmi zakonisht ishte drejtori i përgjithshëm i QKD-së, e që aspak nuk e linte më keq edhe banda e këtij të fundit( drejtorit të përgjithshëm të QKD-së)! Grupet kriminalo-politike të këtyre tre partive kishin objektiva politike, që të merrnin ose të ruanin pushtetin në QKD, mirëpo arritjen e këtyre objektivave politike e shoqëruan me luftën kriminale, prej nga edhe kishin interese individuale dhe grupore materiale( pra duke bë veprimtari kriminale siç do paraqitet më poshtë!). Njëherit “ lufta kriminalo-politike” kishte elemente të theksuara të sabotazhit e deri edhe akte diversioniste a kriminale ordinere! Sabotimi i punës, nga anëtarët e stafit të QKD-së që i përkisnin grupeve tjera politiko-kriminale kundërshtare, me qëllim të dëmtimit të pozitës së kundërshtarit të tyre politiko-kriminal( dmth si në aspektin politik donin ta dëmtonin kundërshtarin, ashtu edhe veprimtarinë kriminale të kundërshtarit, e që biznesin kriminal të vetin ta zgjeronin!). Nga sabotimi nuk dëmtohej realisht kundërshtari i tyre politiko-kriminal, siç edhe për shumë aktivitete kriminale etj nuk dëmtohej kundërshtari( të cilin grupet kundërshtare politike-kriminale e synonin), por më shumë dëmtohej interesi, stabiliteti dhe shtetësia e Kosovës, përmes saj edhe Interesi Kombëtar Shqiptarë! Sabotimi i punës përfshinte: prishjen-mosrespektimin e hapur të raporteve mes stafit dhe hierarkisë( zinxhirit komandues); shkëputjen e zinxhirit hierarkik të stafit dhe ndarja e tyre në baza bande kriminalo-politike; vështërsimi i punës shkaku i raporteve të tilla mes stafit si brenda institucionit ashtu edhe me institucionet më të lart; mos shërbimi si staf në ndërrim me kundërshtarët e grupës së tij politiko-kriminale; mos përgjigja ndaj thirrjeve të të paraburgosurve a të burgosurve nga gardiani që urdhërohet prej mbikëqyrsit që janë kundërshtarë të grupit të tij politiko-kriminal; mos shoqërimi i të paraburgosurve a burgosurve në aktivitete sportive, bibliotek, tek mjeku, etj; shkatërrim i radiolidhjeve, paisjeve tjera të kolegëve të

të grupit kundërshtar politiko-kriminal; montimi kinse i sjelljes së sendeve të ndaluara si drogë, telefona mobil, armë etj apo edhe i sendeve tjera të ndaluara që të posedohen brenda institucionit; kontrabandë; fshehje, vjedhje a zhdukje të sendeve të të burgosurve për t'ia mveshur kolegëve të tij kundërshtar të grupit politiko-kriminal. Sabotimet u harruan paksa siç edhe u harruan edhe disa akte diversioni, pasi që në fillim të viteti 2012 filloi veprimtaria më dobiprurse për të gjitha këto grupe kriminalo-politike, që ishte si krimi i organizuar, korrupsioni dhe kontrabanda!



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!